# Falli dhe parashikimi i fatit

# الكهانة والعرافة

< Shqip – Albanian – ألباني >

Abdullah Ahmed El-Huvejl

عبد الله بن أحمد الحويل

Përktheu: Jusuf Kastrati

ترجمة: يوسف كاستراتي

# FALLI DHE PARASHIKIMI I FATIT

## *EL-KEHANE UE’L-‘IRAFE* (الكهانة والعرافة)

**Përkufizimi i fjalës *kahin* (كاهن) dhe i fjalës *arraf* (عرّاف):**

*Kahin* quhet ai që tregon nëpërmjet xhinëve dhe shejtanëve për gjërat që do të ndodhin në të ardhmen.

*Arraf* quhet ai që pretendon se i di çështjet e së tashmes, siç është njohja e vendit të diçkaje të vjedhur a të humbur, përmes disa metodave të fshehta.

**Pretendimi për njohjen e *gajbit* (të fshehtës):**

Kushdo që pretendon se e njeh gajbin (të fshehtën) bën kufër, sepse një gjë e tillë është përgënjeshtrim i Kuranit. Allahu i Madhërishëm thotë:

﴿قُل لَّا يَعۡلَمُ مَن فِي ٱلسَّمَٰوَٰتِ وَٱلۡأَرۡضِ ٱلۡغَيۡبَ إِلَّا ٱللَّهُۚ وَمَا يَشۡعُرُونَ أَيَّانَ يُبۡعَثُونَ ٦٥﴾

**﴾Thuaj: “Askush, përveç Allahut, në qiell ose në Tokë, nuk i di të fshehtat dhe as nuk do ta dijë se kur do të ringjallen”.﴿**[1]

**Llojet e atyre që flasin për gjëra të fshehta:**

1. Ai që tregon për gjëra të fshehta nëpërmjet xhinëve quhet *kahin* (كاهن).

2. Ai që tregon për gjëra të fshehta nëpërmjet bërjes së vijave në tokë quhet *rammal* (رمّال).

3. Ai që tregon për gjëra të fshehta nëpërmjet yjeve quhet *munexhxhim* (منجّم) *(astrolog)*.

4. Ai që tregon për gjëra të vjedhura a të humbura nëpërmjet metodave të fshehta quhet *arraf* (عرّاف).

[1] Sureja en-nemël, 65.

**Vendimi për shkuarjen te falltarët dhe magjistarët:**

1. Shkuarja te falltarët dhe magjistarët për t'i pyetur, por pa u besuar atyre:

Kjo gjë ndalohet rreptësisht dhe është prej mëkateve të mëdha, madje namazi i atij që e bën këtë nuk pranohet për dyzet ditë.

Argument për këtë e kemi thënien e të Dërguarit të Allahut ﷺ: *"Atij që shkon te falltari dhe e pyet për ndonjë gjë, nuk do t'i pranohet namazi për dyzet ditë."*[2] Këtu është për qëllim që ai njeri nuk merr shpërblim për namazin që e bën.

2. Shkuarja tek ata për t'i pyetur dhe duke u besuar atyre:

Kjo gjë është përgënjeshtrim i Kuranit që i ka zbritur Muhamedit ﷺ.

Argument për këtë e kemi thënien e të Dërguarit të Allahut ﷺ: *"Ai që shkon te falltari dhe i beson në atë që e thotë, veçse e ka përgënjeshtruar atë që i ka zbritur Muhamedit ﷺ."*[3]

[2] Muslimi.
[3] Të katërtit dhe Hakimi.